REPUBLIKA E SHQIPËRISË

**BASHKIA TIRANË**

**KËSHILLI BASHKIAK**

**V E N D I M**

Nr. 97, datë 15.09.2023

**"PËR DISA NDRYSHIME NË VENDIMIN NR. 2, DATË 30.03.2009, TË KËSHILLIT BASHKIAK "MBI MIRATIMIN E RREGULLORES, PËR ORGANIZIMIN DHE FUNKSIONIMIN E SHËRBIMIT TAKSI NË QYTETIN E TIRANËS, TË NDRYSHUAR"**

Në mbështetje të nenit 8, pika 2, nenit 9, pika 1, nënpika 1.1, shkronja "b", nenit 23, pika 6, nenit 54, shkronja "k", nenit 55, pika 6 të ligjit nr. 139/2015, "Për vetëqeverisjen vendore", të ndryshuar, kreut II.4 të ligjit nr. 8308, datë 18.03.1998 "Për Transportet Rrugore", të ndryshuar, nenit 85 të ligjit nr. 8378, datë 22.07.1998 "Kodi Rrugor i Republikës së Shqipërisë" të ndryshuar, nenit 113 të ligjit nr. 44/2015, "Kodi i Procedurave Administrative i Republikës së Shqipërisë", ligjit nr. 10081, datë 23.02.2009 "Për licencat, autorizimet dhe lejet në Republikën e Shqipërisë", të ndryshuar; vendimit nr. 325, datë 19.03.2008 të Këshillit Ministrave "Për miratimin e rregullave për pranimin në veprimtarinë e operatorit të transportit rrugor të mallrave dhe të udhëtarëve, si dhe për njohjen e dokumenteve zyrtare, të caktuara për këta operatorë" të ndryshuar, udhëzimit nr. 1649, datë 16.08.1999 të Ministrisë së Punëve Publike dhe Transportit "Mbi plotësimin e disa kushteve të veçanta në transportin rrugor të udhëtarëve" të ndryshuar, udhëzimit nr. 20, datë 10.10.2007 të Ministrisë së Infrastrukturës dhe Energjisë "Për modelet e licencave, autorizimeve dhe certifikatave për ushtrimin e veprimtarisë në transportin rrugor", të ndryshuar, udhëzimit nr. 12, datë 19.07.2007 të Ministrisë së Infrastrukturës dhe Energjisë "Për përcaktimin e numrit të autoveturave taksi, shtypjen dhe emetimin e licencave, bllokut të udhëtimit dhe regjistrit të shërbimit taksi" të ndryshuar, udhëzimit nr. 15, datë 24.7.2007 të Ministrisë së Infrastrukturës dhe Energjisë "Për kriteret dhe procedurat e lëshimit të licencave, autorizimeve dhe certifikatave për ushtrimin e veprimtarisë në transportin rrugor", të ndryshuar, si dhe në vijim të memos nr. 30366 prot., datë 01.09.2023, të Drejtorisë së Përgjithshme të Punëve Publike, me propozim të Kryetarit të Bashkisë, Këshilli Bashkiak,

**V E N D O S I:**

Në vendimin nr. 2, datë 30.03.2009, të Këshillit Bashkiak "Mbi miratimin e rregullores, për organizimin dhe funksionimin e shërbimit taksi në qytetin e Tiranës, të ndryshuar", bëhen ndryshimet si më poshtë vijon:

**1.** Neni 39, pika 2, ndryshohet si më poshtë:
Për cdo aplikim të ri, mjeti duhet të jetë i prodhuar:

(i) jo më shumë se dy vite nga viti i aplikimit për licencë për personin/at fizik si dhe specifikat teknike të mjetit duhet të plotësojnë një nga kushtet e mëposhtme:

a) të jetë "Euro 6" ose një standard më i ri (nëse vendoset një i tillë);
b) të jetë "Elektrik"
c) të jetë "Hibrid"

(ii) në të njëjtin vit me vitin e aplikimit për licencim për shoqërinë/të tregtare, si dhe specifikat teknike të mjetit/ve duhet të plotësojnë një nga kushtet e mëposhtme:
d) të jetë "Euro 6" ose një standard më i ri (nëse vendoset një i tillë);
e) të jetë "Hibrid".

(iii) jo më shumë se 3 vite nga viti i aplikimit për licencim me kushtin që mjetet të jenë të regjistruara në të njejtin vit në të cilin aplikojnë për shoqërinë/të tregtare dhe specifikat teknike të mjetit/ve duhet të plotësojnë një nga kushtet e mëposhtme:

f) të jetë "Elektrik"

**2.** Neni 39, pika 3, ndryshohet si më poshtë:
Pavarësisht nga sa më sipër, për cdo aplikim të kryer sipas parashikimeve të nënpikës ii, të pikës 2, të nenit 39, porosia e kryer në gjashtëmujorin e dytë të vitit paraardhës (e dokumentuar si e tillë), do të konsiderohet si "vit prodhimi" nëse aplikimi kryhet në tre mujorin e parë të vitit pasardhës.

**3.** Ngarkohet Drejtoria e Përgjithshme e Punëve Publike, për ndjekjen dhe zbatimin e këtij vendimi.

Ky vendim hyn në fuqi sipas përcaktimeve të pikës 6, të nenit 55, të ligjit nr.139/2015 "Për vetëqeverisjen vendore", të ndryshuar.

**K R Y E T A R**

**ROMINA KUKO**